# ﴿أخذ حبوب منع الحيض في العشر الأواخر من رمضان﴾

« باللغة الألبانية »

محمد بن صالح العثيمين

ترجمة: دريتون ليكاي

2010 - 1431

islamhouse.com

*Pyetja:* Nëse gruas i vijnë menstruacionet në dhjetëshin e fundit të Ramazanit, a i lejohet asaj të përdorë hapat për ndalimin e shtatëzanisë në mënyrë që të mundet ta kryej adhurimin në këto ditë të vlefshme?

*Përgjigja:*

Falënderimi i takon Allahut ..

Kjo pyetje iu është parashtruar edhe Shejh Muhamed b. Salih El Uthejmin dhe është përgjigjur, Allahu e mëshiroftë:

Mendojmë se nuk duhet që të përdorë këto hapa, ashtu që të ndihmohet me to në kryerjen e adhurimeve ndaj Allahut, ngase ardhja e menstruacioneve janë diçka që e ka caktuar Allahu për bijat e Ademit.

Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ka hyrë te Aisheja e cila ishte me të në haxhin e lamtumirës dhe e kishte filluar haxhin me umre, por para se të arrijë në Mekë i vijnë menstruacionet dhe kur ai kishte hy te ajo, e kishte gjetur duke qajtur, për këtë i tha: *"Çtë shtyn të qash? Ajo i tregoi për menstrucionet, e ai i tha: Kjo është diçka që Allahu e ka caktuar për bijat e Ademit."*

Menstruacionet nuk ndodhin me dëshirën e saj, kështu që nëse paraqiten në dhjetëshin e fundit, atëherë le të kënaqet me atë që ia ka caktuar Allahu asaj dhe të mos përdorë këto hapa. Gjithashtu, më kanë treguar disa mjekë të besueshëm se këto hapa janë të dëmshëm për mitrën dhe gjakun, e ndoshta bëhen shkak në shëmtimin (deformimin) e foshnjes. *Për këtë mendimi ynë është mospërdorimi i tyre.* E nëse i ndodh ardhja e menstruacioneve dhe për këtë e lë namazin dhe agjërimin kjo nuk është me vullnetin e saj por, me caktimin e Allahut.